

# 1717 – LADY MARY WORTLEY MONTAGU SHKRUAN PËR SHQIPËRINË



## 1717 – LADY MARY WORTLEY MONTAGU

**Lady Montagu in Turkish Dress by Jean-Étienne Liotard.**

## NGA MAL BERISHA

“Këta njerëz që jetojnë midis Krishterimit dhe fesë Muhamedane pa asnjë farë grindje midis tyre, shfaqen krejt të paaftë të gjykojnë se cila fe është më e mirë se tjetra”[1].

Ajo ishte e shoqja e Ambasadorit Britanik në Stamboll Eduard Wortley Montagu (1716–1718). Në letrat e saj për shqiptarët që kishte njohur në Stamboll, ajo më datën 1 prill 1717 thotë se nga tërë ato fe që kishte parë, ajo e arnautëve i dukej më e veçanta...

”Këta njerëz që jetojnë midis Krishterimit dhe fesë Muhamedane pa asnjë farë grindje midis tyre, shfaqen krejt të paaftë të gjykojnë se cila fe është më e mirë se tjetra.

Ata me shumë kujdes i ndjekin të dyja. Shkojnë në xhami të premten dhe në kishë të dielën, duke besuar se në ditën e gjykimit janë të sigurtë që do të kenë mbrojtjen e profetit të vërtetë, ndonëse për sa kohë që janë në këtë botë, nuk e përcaktojnë dot drejtimin e duhur.

Besoj se në këtë botë nuk ka racë të njerëzimit që të ketë mendim kaq modest rreth vetvetes”[2]

---

*[1] Përshkrimet e udhëtimit të tyre në Stamboll dhe vëzhgimet e jetës në Perandorinë Otomane janë fiksuar në kujtimet e shkruara në formë letrash nga Turqia.*

*[2]The Letters and Works of Lady Mary Wortley Montagu, vol. 1 ( London: Henry G. Bohn, 1861), pp. 290-291*